Gjykata e Apelit vërteton pafajësinë e Grupit të Dobrosinit!

Gjykata e Apelit, në Prishtinë, në lëndën PAKR.nr.151/2018, të dhënë më datën 24.09.2018, mori Aktgjykim, që refuzon si të pabazuar ankesën e Prokurorisë Speciale të Republikës së Kosovës, të përfaqësuar nga prokurorja e EULEX-it Najgerzo Valeria Bolici, duke vërtetuar Aktgjykimin e Gjykatës Themelore të Gjilanit, në lëndër PKR.nr.110/16 të datës 06.12.2017.

Rasti i Dobrosinit, që akuzoheshin nga Prokurori shumë i përfolur Maurizio Salustro, për gjoja se këta kishin sulmu policinë dhe xhandarmërinë serbe, në fshatin Dobrosin të komunës së Bujanovcit, disa herë gjatë vitit 2012( 17.05.2012; 28.06.2012;07.10.2012).

Gjykata Themelore në Gjilan, në lëndën PKR.nr.56/13, të 16.10.2013, ishin shpallur të fajshëm, pjesërisht ishte vërtetuar edhe nga Gjykata e Apelit në Prishtinë në lëndën PAKR.nr.145/2014. Mirëpo Gjykata Supreme në lëndën PML.241/15, kthen rastin në rigjykim duke i shpallur të pafajshëm për akuzat për të cilat ishin dënuar!

PAKR.nr.151/2018

## NË EMER TË POPULLIT

Gjykata e Apelit e Kosovës, Departamenti për Krime të Rënda, në kolegj të përbërë nga gjyqtarët: Tonka Berishaj, kryetare, Fillim Skoro, gjyqtar referues e Have Haliti, anëtare, me bashkëpunëtoren profesionale Syzana Goxhuli, procesmbajtëse, në lëndën penale të akuzuarve Valon Jashari, Skënder Jashari, dhe Abdullah Zogaj, te tre nga Fushë Kosova, nga për shkak të veprave penale terroriste në kundërshtim me nenin 135 par.1.7 dhe 1.10, nenin 136 par.1 dhe nenin 31 të KPRK, organizimi dhe pjesëmarrja në grupe terroriste në kundërshtim me nenin 113 par.1 të KPRK dhe shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm në kundërshtim me nenin 291 par.1 dhe nenin 23 të KPRK dhe Gazmend Lakna nga Gjilani, për shkak të veprave penale kryerja e veprave terroriste nga neni 135 par.1.10 nenin 136 par.1 dhe nenin 31 të KPK dhe pjesëmarrja në grupe terroriste nga neni 113 par.3 dhe nenin 23 të KPK, Gazmend Xhemshiri nga Shtimja, për shkak të veprave penale kryerja e veprave terroriste nga neni 135 par.1.10, nenin 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK, dhe pjesëmarrja në grupe terroriste nga neni 113 par.3 dhe nenin 23 të KPRK, Qëndrim Rexha nga fshati Papaz, Komuna e Suharekës, për shkak të veprave penale kryerja e veprave terroriste nga neni 135 par.1.10, nenin 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK, dhe pjesëmarrja në grupe terroriste nga neni 113 par.3 dhe nenin 23 të KPRK, Muhamet Aliu, dhe Skender Selmani, të dy nga Prishtina, për shkak të veprave penale kryerja e veprave terroriste nga neni 135 par.1.10, nenin 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK, dhe pjesëmarrja në grupe terroriste nga neni 113 par.3 dhe nenin 23 të KPRK, dhe Enver Musolli nga fshati Pjetërshticë, Komuna e Shtimes, për shkak të veprave penale kryerja e veprave terroriste nga neni 135 par.1.10, nenin 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK, pjesëmarrja në grupe terroriste nga neni 113 par.3 dhe neni 23 të KPRK dhe shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm në kundërshtim me nenin 291 par.1 dhe nenin 23 të KPRK, duke vendosur sipas ankesës së Prokurorisë Speciale të Republikës së Kosovës, përgjigjeve në ankesë edhe atë: të mbrojtësit të akuzuarit Enver Musolli, av.Xhymshit Xhymshiti, mbrojtësi i të akuzuarit Abdullah Zogaj, av.Vehbi Ismajli, mbrojtësi i të akuzuarit Gazmend Xhemshiri, av.Mursel Ahmeti, mbrojtësja e të akuzuarit Qëndrim Rexhaj, av.Sadbere Maliqi, mbrojtësi i të akuzuarit Skënder Jashari, av.Avdullah Ismajli, mbrojtësi i të akuzuarit Skënder Selmani, av.Destan Rukiqi dhe përgjigjes në ankesë të mbrojtësit të akuzuarit Valon Jashari, av.Murat Demolli, të ushtruara kundër aktgjykimit të Gjykatës Themelore-DKR në Gjilan, P.nr.110/2016, të datës 06.12.2017, në seancën e kolegjit të mbajtur me datën 24.09.2018, mori këtë:

## A K T G J Y K I M

Refuzohet si e pabazuar ankesa e Prokurorisë Speciale të Republikës së Kosovës dhe aktgjykimi i Gjykatës Themelore-DKR në Gjilan, P.nr.110/2016, të datës 06.12.2017, vërtetohet.

## A r s y e t i m

Me aktgjykimin e ankimuar të Gjykatës Themelore-DKR në Gjilan, P.nr.110/2016, të datës 06.12.2017, i akuzuari Valon Jashari, konfromë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprat penale kryerja e veprave terroriste në kundërshtim me nenin 135 par.1.7 dhe 1.10, lidhur me nenin 136 par.1 dhe nenin 31 të KPRK dhe veprën penale

organizimi dhe pjesëmarrja në një grup terrorist në kundërshtim me nenin 113 par.1 të KPRK, ndërsa konformë nenit 363 par.3 të KPRK, refuzohet akuza për veprën penale shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm në kundërshtim me nenin 291 par.1 dhe nenin 23 të KPRK.

I akuzuari Skënder Jashari, konformë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprat penale veprime terroriste në kundërshtim me nenin 135 par.1.7 dhe 1.10, neni 136 par.1 dhe nenin 31 të KPRK, dhe pjesëmarrja në një grup terrorist në kundërshtim me nenin 113 par.1 të KPRK, ndërsa konformë nenit 363 par.3 të KPRK, refuzohet akuza për veprën penale shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm në kundërshtim me nenin 291 par.1 dhe neni 23 të KPRK.

I akuzuari Gazmend Lakna, konformë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprën terroriste në kundërshtim me nenin 135 par.1.10, nenin 136 par.1 dhe nenin 31 të KPRK dhe veprën penale pjesëmarrja në një grup terrorist në kundërshtim me nenin 113 par.3 dhe nenin 23 të KPRK.

I akuzuari Gazmend Xhemshiri, konformë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprën penale të terrorizmit në kundërshtim të nenit 135 par.1.7 dhe 1.10, neni 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK, dhe veprën penale pjesëmarrja në grup terrorist në shkelje të nenit 113 par.3 dhe neni 23 të KPRK, ndërsa konformë nenit 363 par.3 të KPRK, refuzohet akuza për veprën penale të shkaktimit të rrezikut të përgjithshëm në kundërshtim me nenin 291 par.1 dhe nenin 23 të KPRK.

I akuzuari Qëndrim Rexhaj, konformë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprat penale terrorizmi në kundërshtim të nenit 135 par.1.7 dhe 1,10, neni 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK dhe pjesëmarrja në grup terrorist në shkelje të nenit 113 par.3 dhe neni 23 të KPRK.

I akuzuari Muhamet Aliu, konformë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprat penale të terrorizmit në kundërshtim të nenit 135 par.1.7 dhe 1.10, neni 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK dhe pjesëmarrja në grup terrorist në shkelje të nenit 113 par.3 dhe neni 23 të KPRK.

I akuzuari Skënder Selmani, konformë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprat penale të terrorizmit në kundërshtim të nenit 135 par.1.7 dhe 1.10, neni 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK dhe veprën penale pjesëmarrja në një grup terrorist në kundërshtim me nenin 113 par.1.3 dhe neni 23 të KPRK.

I akuzuari Enver Musofi, konformë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprën penale kryerja e veprave terroriste në kundërshtim me nenin 135 par.1.7 dhe 1.10, neni 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK dhe pjesëmarrja në një grup terrorist në kundërshtim me nenin 113 par.3 dhe neni 23 të KPRK, ndërsa konformë të nenit 363 par.3 të KPRK, është refuzuar akuza për veprat penale shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm në kundërshtim me nenin 291 par.1 dhe neni 23 të KPRK dhe shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm në kundërshtim me nenin 291 par.1 dhe neni 23 të KPRK.

I akuzuari Abdullah Zogaj, konformë nenit 364 par.1 nën par.1.1 dhe nën par.1.3 të KPRK, është liruar nga akuza për veprat penale kryerja e veprave terroriste në kundërshtim me nenin 135 par.1.7 dhe 1.10, neni 136 par.1 dhe neni 31 të KPRK dhe pjesëmarrja në një grup terrorist në kundërshtim me nenin 113 par.3 dhe neni 23 të KPRK.



Të akuzuarve pas plotfuqishmërisë së këtij aktgjykimi do t'ju kthehen gjërat e konfiskuara në momentin e arrestimit të tyre.

Shpenzimet e procedurës penale bijën në barrë të mjeteve buxhetore të asaj gjykate.

Kundër këtij, aktgjykimi me kohë ka ushtruar ankesë:

-Prokuroria Speciale e Republikës së Kosovës, për shkak të shkeljeve esenciale të dispozitave të procedurës penale dhe vërtetimit të gabuar dhe jo të plotë të gjendjes faktike, me propozim që Gjykata e Apelit, aktgjykimin e ankimuar ta anuloj dhe çështjen penale ta kthejë në rigjykim për pjesën ku të gjithë të akuzuarit janë liruar nga akuza me aktakuzën e ndryshuar, të anuloj aktgjykimin në pjesën ku refuzohet akuza për veprën penale shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm nga neni 291 par.1 në lidhje me nenin 23 të KPK, ta ndryshoj aktgjykimin, të akuzuarit ti shpallë fajtor dhe ti shqiptoj dënime të përcaktuara me ligj.

-Përgjigje në ankesë ka paraqitur mbrojtësi i të akuzuarit Valon Jashari, av.Murat Demolli, me propozim që Gjykata e Apelit, ta refuzoj ankesën e PRSK si të pabazuar dhe ta vërtetoj aktgjykimin e gjykatës së shkallës së parë.

-Përgjigje në ankesë ka paraqitur mbrojtësi i të akuzuarit Skënder Jashari, av.Avdullah Ismajli, me propozim që Gjykata e Apelit, ta refuzoj ankesën e PRSK si të pabazuar dhe ta vërtetoj aktgjykimin e gjykatës së shkallës së parë.

-Përgjigje në ankesë ka paraqitur mbrojtësi i të akuzuarit Gazmend Xhemshiri, av.Mursel Ahmeti, me propozim që Gjykata e Apelit, ta refuzoj ankesën e PRSK si të pabazuar dhe ta vërtetoj aktgjykimin e gjykatës së shkallës së parë.

-Përgjigje në ankesë ka paraqitur mbrojtësi i të akuzuarit Qëndrim Rexhaj, av.Sadbere Maliqi, me propozim që Gjykata e Apelit, ta refuzoj ankesën e PRSK si të pabazuar dhe ta vërtetoj aktgjykimin e gjykatës së shkallës së parë.

-Përgjigje në ankesë ka paraqitur mbrojtësi i të akuzuarit Skënder Selmani, av.Destan Rukiqi, me propozim që Gjykata e Apelit, ta refuzoj ankesën e PRSK si të pabazuar dhe ta vërtetoj aktgjykimin e gjykatës së shkallës së parë dhe

-Përgjigje në ankesë ka paraqitur mbrojtësi i të akuzuarit Enver Musolli, av.Xhymshit Xhymshiti, me propozim që Gjykata e Apelit, ta refuzoj ankesën e PRSK dhe ta vërtetoj aktgjykimin e gjykatës së shkallës së parë.

-Përgjigje në ankesë ka paraqitur mbrojtësi i të akuzuarit Abdullah Zogaj, av.Vehbi Ismajli, me propozim që Gjykata e Apelit, ta refuzoj ankesën e PRSK dhe ta vërtetoj aktgjykimin e gjykatës së shkallës së parë.

Prokuroria e Apelit e Kosovës-DKR në Prishtinë, me shkresën e saj PPA/I.nr.145/18, të dt.31.05.2018, duke u sqaruar përkitazi me ankesën e PRSK dhe përgjigjet e mbrojtësve të të akuzuarve, ka propozuar që ankesa e PRSK të aprovohet si e bazuar ndërsa pretendimet në përgjigjet e mbrojtësve të akuzuarve, të refuzohen si të pabazuara.

Gjykata e Apelit, konform nenit 390 par.1 të KPP, në këtë çështje penale nuk caktoi seancën e kolegjit, për arsye se kemi të bëjmë me aktgjykim lirues dhe mbajtja e seancës së kolegjit nuk është e domosdoshme.



Gjykata e Apelit, në bazë të nenit 394 par.1 të KPP, duke vlerësuar pretendimet ankimore e PRSK dhe të përgjigjat në ankesë të mbrojtësve të akuzuarve Valon Jashari, av.Murat Demolli, Skender Jashari av. Abdullah Ismajli, Gazmend Xhemshiti av. Mursel Ahmeti, Qendrim Rexha, av.Sabrije Maliqi, Skender Selmani, av.Destan Rukiqi, Enver Musolli, av.Xhymshit Xhymshiti dhe Abdullah Zogaj, av.Vehbi Ismajli, edhe sipas detyrës zyrtare, e me vlerësimin e aktgjykimit të ankimuar, e duke marr parasysh edhe mendimin me shkrim të paraqitur nga ana e Prokurorisë së Apelit-DKR në Prishtinë, dhe pas vlerësimit dhe shqyrtimit të gjitha shkresave të lëndës gjeti se:

Ankesa e PRSK, është e pabazuar.

Pretendimet ankimore dhe gjetjet e gjykatës

PRSK në ankesën e saj pretendon se aktgjykimi është përfshirë me shkelje esenciale të dispozitave të procedurës penale nga neni 384 par. 1 nën par. 1.12 e në lidhje me nenin 370, për shkak se gjykata nuk ka sqaruar në mënyrë të qartë dhe të plotë se cilat fakte i konsideron të vërtetuara apo të pavërtetuara dhe nuk ka bërë vlerësimin e saktësisë së provave, për arsye se gjykata gjatë q fajësimit të akuzuarve nga veprat penale për të cilën ata janë akuzuar nuk ka dhënë asnjë fakt vendimtar siç parasheh dispozita e nenit 370 par. 6 dhe 7 të KPPK-së. Gjykata nuk ka vlerësuar provat siç parasheh dispozita e nenit 361 të KPPK-së, aktgjykimi është i mangët, i pa arsyetuar dhe nuk ka marrë parasysh akuzat e paraqitura në aktakuzë ndaj të akuzuarve, dhe trupi gjykues nuk ka marrë parasysh pjesën më të madhe të provave të paraqitura në shqyrtimin gjyqësor, duke marrë parasysh se provat janë të bollshme, e të përmbledhura në aktakuzë dhe në fjalën përfundimtare. Ankesa pretendon se gjykata për të gjithë të akuzuarit i merr për bazë faktet e njëjta dhe nuk jep arsye të qarta dhe të gjithë i arsyeton në tre ose katër faqe, pa bërë ndonjë vlerësim të hollësishëm të provave materiale të cilat janë paraqitur në gjykatë. Të vetmin vendim që ka marrë gjykata për lirimin nga akuza sipas ankesës është injorimi i provave të cilat gjenden në shkresat e lëndës. Sipas ankesës akuza e ndryshuar ku theksohet se janë kryer tri sulme të armatosura kundër policëve serb të cilët kanë qenë në stacionin policor në Dobrosin dhe ata janë kryer nga anëtarë të "Lëvizjes së Lirisë", grup terrorist ku kanë qenë të gjithë të akuzuarit dhe në aktakuzë janë paraqitur se ata kanë kryer veprime të terrorizmit përmes përdorimit të pa autorizuar të armëve sipas neni 109 par.1.10 të KPK dhe neni 185 par.1.10 të KPRK. Në ankesë pretendohet se të akuzuarit Valon e Skënder Jashari, Enver Musolli dhe Gazmend Xhemshiti janë liruar nga akuza në bazë të nenit 364 par.1.1 të KPK, duke konsideruar se veprat nga të cilat janë akuzuar të akuzuarit nuk përbënë vepër penale, ndërsa gjykata në aktgjykim nuk cekë asnjë fakt vendimtar se në bazë të cilave rrethanave objektive i ka liruar të akuzuarit për vepër penale të terrorizmit sipas akuzës së ndryshuar nga neni 135 par.1.10. Sipas ankesës në tërësi është vërejtur se gjatë tri sulmeve në raporte të policisë janë përdorur nga pesë armë dhe atë me dt.17.05.2012, 28.06.12 dhe 06.08.2012 dje të akuzuarit janë marrë me veprimtari të terrorizmit kur kanë sulmuar stacionin e policisë në Dobrosinë, në afërsi të kufirit.

Në ankesë janë paraqitur me pika të gjithë pretendimet ankimore për të gjithë të akuzuarit e cekur më lartë, nga se gjykata aktgjykimin nuk e bazon në dispozitën e nenit 370 par.7, duke mos dhënë arsye të qarta se pse të akuzuarit i ka liruar nga akuza, e pa vlerësimin e provave kundërthënëse, e po ashtu nuk ka bërë vlerësimin e provave sipas dispozitës së nenit 361 për të nxjerrë konkludime të drejta dhe të qarta lidhur me veprimet e të akuzuarve për veprat penale të terrorizmit, të cilët i kanë kryer në stacionin policor në Dobrosin.



Në ankesë janë përshkruar veprimet e të akuzuarve Valon Jashari, Skënder Jashari, Gazmend Lakna, Gazmend Xhemshiri, Qëndrim Rexha, Muahmet Aliu, Skënder Selmani, Enver Musolli dhe Avdullah Zogaj, për secilin për të cilët kanë marrë pjesë në vepra penale për të cilat janë akuzuar edhe me akuzën e ndryshuar ka dhënë arsyet të njëjta dhe veprimet e kryeja nga "Lëvizja e Lirisë", përgjegjësinë e ka marrë si organizatë terroriste në të cilën kanë marrë pjesë të gjithë të akuzuarit. Kjo duke u nisur nga ajo se të akuzuarit si bashkë të pandehur kanë mohuar të kenë pasur kontakte direkte me njëri tjetrin.

Gjykata gabimisht ka ekzaminuar ekzaminimet balistike edhe përkundër asaj se me dt.26.08.2012, i akuzuari Valon Jashari, dhe grupi i tij, nga përgjimet telefonike edhe përkundër asaj se nuk posedon armë pas vjedhjes, grupit i kishin mbetur armë tjera që ishin fshehur në vend tjetër, e të gjithë këto vërtetohen se pas sulmit me dt.29.06.2012, i akuzuari Valon Jashari me telefonata të qarta nga anëtarë të grupit terrorist të akuzuarit Qëndrim Rexha dhe Gazmend Lakna, e të cilët deklarojnë se nuk janë thirrur të marrin pjesë në sulme dhe në banesën e vllaut të akuzuarit Valon, janë gjetur dosje elektrike dhe kopje të printuara të gjithë marrëveshjeve të përgjegjësisë të publikuara nga lëvizja e lirisë. Sipas ankesës në mënyrë të pa dyshimtë është vërtetuar në shqyrtimin gjyqësor se të akuzuarit kanë poseduar armë të shumta dhe gjykata ka shpërfillë përgjimet telefonike, si dhe kontrollet e kryera lidhur me të akuzuarin Qëndrim Rexhaj, dhe sendet të cilat janë konfiskuar nga hetuesit. Gjykata nuk ka marrë parasysh fare dokumentet dhe sendet e konfiskuara në banesën e të akuzuarit Valon Jashari. Nuk janë marrë parasysh kopjet fizike dhe origjinale dhe njoftimi për sulmin me dt.06.05.2012, dhe vulën e "Lëvizjes për Liri", të nënshkruar me emër Skënder Jashari. Gjykata nuk ka vlerësuar edhe përgjimet të cilat janë bërë dhe kontakteve të cilat kanë pasur përmes face book të cilat janë përmendur me datë në ankesë. Sipas ankesës është injoruar tërësisht rrethanat se posedimi i armëve nga grupi që është përbërë nga të akuzuarit e cila mbështetë nga fotografitë që janë nxjerr në kompjuteri "Lenovo", në banesën e Skënder e Valon Jasharit. Sipas ankesës Skënder Jashari, Enver Musolli, kanë marrë pjesë në sulme terroriste të dt.07.10.2012, e cila bazohet sipas ankesës në vërtetimit e gabuar dhe jo të plotë të gjendjes faktike e në shkelje të nenit 370 par.7 dhe 361 të KPP. Për më tepër këto mbështeten në prova të cilat gjenden në shkresat e lëndës. Edhe për veprën penale shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm përkitazi me të akuzuarit Valon Jashari, Skënder Jashari, Gazmend Xhemshiri dhe Enver Musolli, gjykata është bazuar në argumentimin e mbrojtjes së aktakuza e ndryshuar është në kundërshtim me aktgjykimin e Gjykatës Supreme të dt.19.04.2016 dhe me parimin "reformatio in peius" dhe sipas ankesës pretendohet se Gjykata Themelore nuk ka kompetencë të ndryshoj aktgjykimin e Gjykatës së Apelit, për të refuzuar akuzën.

Gjykata e Apelit, duke vlerësuar aktgjykimin e ankimuar sipas pretendimeve ankimore të paraqitura në ankesën Prokurorisë Speciale të Republikës së Kosovës, e në kuptim të nënti 384 par.1 të KPP, gjen se gjykata, ka dhënë arsye të qarta dhe të plota rreth argumentimit se të akuzuarit Valon Jashari, Skënder Jashari, Gazmend Lakna, Gazmend Xhemshiri, Qëndrim Rexhaj, Muhamet Aliu, Skënder Selmani, Enver Musolli, Avdullah Zogaj, janë liruar në mungesë të provave nga akuza për veprën penale kryerja e veprave terroriste në kundërshtim me nenin 135 par.1.7, 1.10 në lidhje me nenin 136 par.1 e në lidhje me nenin 31 të KPRK, e të përshkruara si në dispozitivet e aktgjykimit 1.1, 2.1, 3.1, 4.1, 5.1, 6.1, 7.1, 8.1 dhe 9.1, e të përshkruara në dispozitivet e aktgjykimit për secilin të akuzuar veç e veç, e nga shkresat e lëndës dhe nga aktakuza e ndryshuar, veprimet inkriminuese të gjithë të akuzuarve janë të njëjta, ndërsa sipas objektit të akuzës ata kanë vepruar në bashkëveprim dhe gjykata lidhur me veprat penale për të cilat të akuzuarit e cekur më lartë janë akuzuar secili veç e veç dhe në mënyrë të besueshme vërtetohen se ata nuk janë kryes të veprave penale për të cilën janë akuzuar, e kjo për faktin se të gjitha provat e nxjerra lidhur me këtë vepër penale nuk vërtetojnë se ata kanë marrë pjesë në kryerjen e veprave terroriste e me shkrepje në stacionin policor në Dobrasin, afër kufirit, e kjo mbështetet në deklaratën e dëshmitarit Branisllav Mirkoviq, të dhënë përmes video linkut, i cili vërteton se janë shkrepur në mëngjes të shtëna armësh me pushkë automatike dhe se baraka



është qëlluar me shumë predha ku kanë qenë pesë oficer të policisë dhe një predhë në nkoshe e ka goditur të dëmtuarin Branisllav Mirkoviç në shpatull, e me të cilën ka pësuar lëndim të lehtë dhe të shtënat kanë zgjatur rreth pesë minuta dhe kanë ardhur nga ana e Kosovës, mirëpo, i njëjti dëshmitar edhe pse largësia ka qenë 100m, vërteton faktin se nuk e dinë se kush ka shkrepur me pushkë automatike në barakë.

Këto fakte mbështeten edhe nga deklarata e dëshmitarit Kreshnik Maloku, i cili deklaron se Valon Jasharin, e ka njohur përmes Skënder Jasharit dhe nuk I kujtohet të ketë takuar ndonjëherë personin me emrin Avdullah Zogaj, edhe dëshmitarët Hyrije Hoxha, Fejsal Lutfiu, Lutfi Rraci, të cilët kanë dhënë deklaratat si ekspert, lidhur me armët dhe dëshmitë fizike të cilat i kanë gjetur në vendin e ngjarjes, dhe kanë përshkruar karakteristikat e armëve, gëzhojave, llojin e tyre, prodhimin, dhe asnjëri prej ekspertëve nuk vërtetojnë se nga kush janë shkrepur gëzhojat dhe të kujt kanë qenë armët. Në favor të përfundimit të këtillë është dëshmia e dëshmitarit Florim Grabovci, I cili të akuzuarin Gazmend Lakna, e njeh si figurë ndërsa i akuzuari Valon Jashari, nuk I kujtohet dhe fare, si dhe nuk i kujtohet se kush ka qenë në restorantin e tij para pesë viteve kur ka ndodhur sulmi terrorist. Ngjashëm ka deklaruar edhe dëshmitari Driton Ahmeti se me dt.27 apo 28.06.2012 të akuzuarit Valon Jashari dhe Gazmend Lakna, a kanë qenë si mysafirë në restorantin "Elton". Në bazë të vlerësimit dhe analizimit të provave të passaportave, të fotove, të hartës gjeografike, të skicave të kryera nga ana e policisë së EULEX, nga foto albumi nga ditari i stacioneve të autobusëve në Prishtinë, mbi hyrjen dhe daljen e numrave telefonik, të CD, të përgjimeve telefonike, gjykata nuk ka mundur të vërtetojë se të akuzuarit janë kryes të veprave penale përfshirë.

Sipas vlerësimit të Gjykatës së Apelit, edhe për veprat penale të pjesëmarrjes në grup terrorist nga neni 113 par.3 e në lidhje me nenin 23 të KPK(kodi i vjetër), për të akuzuarit Valon Jashari, Skënder Jashari, Gazmend Lakna, Gazmend Xhemshiri, Qëndrim Rexhaj, Muhamet Aliu, Skender Selmani, Enver Musoli dhe Avdulah Zogaj, e më afër të përshkruara në dispozitivet e aktgjykimit, 1.2,2.2, 3.2, 4.2, 5.2, 6.2, 7.2, 8.2 dhe 9.2, nga deklaratat e dëshmitarëve Driton Ahmeti dhe Florim Grabovci, të cilët deklarojnë se nuk e kanë njohur të akuzuarin Gazmend Xhemshiri, e kjo gjen mbështetje edhe në mbrojtjet e vet të akuzuarve Valon Jashari, Skënder Jashari, Gazmend Xhemshiri, Qënrim Rexhaj, Mühamet Aliu, Skëdner Selmani, Enver Musoli dhe Avdullah Zogaj se nuk kanë pasur kontakte me njëri tjetrin, dhe nuk kanë sulmuar ndaj pikës kufitare në Republikën e Serbisë, ndaj pikës kufitare në Republikën e Serbisë, respektivisht në sulmin e cila ka ndodhur në Dobrosin, e kjo mbështetet edhe nga përgjimet telefonike se i akuzuari Skënder Jashari, asnjëherë nuk ka kontaktuar me të akuzuarin Valon, Gazmend, Skënder, Qendrim e Enver.

Gjykata ka dhënë arsye të qarta dhe të plota lidhur me fotot e nxjerra nga kompjuteri dhe foto aparati, e në të cilën thirret edhe ankesa dhe gjykata drejt ka konstatuar se fotografitë nuk korrespondojnë me datën e sulmit 07.10.2012 dhe me pjesën e trajnimit të dt.15.05.2012, 14 e 15.06.2012, edhe fotografitë e nxjerra nga celulari i të akuzuarit dhe nga kompjuteri i të akuzuarve Valon Jashari e Skënder Jashari, gjykata ka nxjerr përfundime të drejta se nga fotot të cilat janë nxjerr nuk mund të vërtetohet në mënyrë të besueshme dhe të nxirret konkludim se të akuzuarit kanë marrë pjesë në trajnim për arsye se nuk ka asnjë pamje të qartë në fotografit e nxjerra se janë bërë aktivitete të tilla me anë të trajnimit, e për të ndërmarrë sulme terroriste në pikën kufitare nga ana e të akuzuarve në Dobrosin. Edhe ditari manual i të akuzuarit Skënder Jashari, gjykata ka jep fakte të qarta se i akuzuari kur është përpiluar ditarin, ka qenë i moshës së mitur dhe se nga ditari elektronik i cili është gjetur te i akuzuari Skënder dhe Valon Jashari, gjykata ka dhënë arsye të qarta dhe të plotë se në banesën e njëjtë kanë frekuentuar persona të ndryshëm dhe në ditarin elektronik ka mundur të ketë qasje çdo kush.



Gjykata ka dhënë arsye të qarta dhe të plota për të akuzuarin se ata nuk kanë qenë në restorantin "Elton" dhe përgjimet telefonike ku përmenden fjalët me sinonime të ndryshme, gjykata drejtë ka konkluduar se nga ato sinonime të përdorura e të cilat janë nxjerr nga përgjimet telefonike nuk mund të nxjerrët ndonjë konkludim se të akuzuarit kanë pasur për qëllim kryerjen e veprave penale, dhe kanë përgatitur veprime për të ndërmarrë sulme terroriste. Të gjitha provat për të gjithë të akuzuarit përfshirë fotografitë, nuk mund të vërtetojnë edhe në mënyrë të besueshme dhe të argumentohet se të akuzuarit kanë marrë pjesë në trajnime dhe përgatitjen e tyre për sulmet të cilat janë kryer në pikën kufitare. Përgjimet telefonike janë të kohës së gjatë dhe nga ato nuk mund të vërtetohet saktësisht planifikimi dhe trajnimet e të akuzuarve, që të ndërmarrin sulme terroriste, në pikën kufitare, dhe se uniformat të cilat janë gjetur, gjykata drejtë ka konkluduara dhe ka nxjerr konkludime të qarta se nuk ka mundur të vërtetoj nga kush janë siguruar ato. Të gjithë fotografitë të cilat janë nxjerrë për të gjithë të akuzuarit që janë nxjerr nga celularët e konfiskuara dhe fotografive të nxjerra nga kompjuteri për të akuzuarit Valon e Skënder Jashari, nga imazhet dhe fotografitë nuk mund të vërtetohet se ata kanë marrë pjesë në sulme terroriste, duke pasur faktin se nga ditari elektronik që është gjetur te akuzuarit Valon e Skënder Jashari, ka nxjerr konkludime të qarta dhe të plota për arsye se në banës ku kanë qenë ata, qarkullimi i personave ka qenë i madh dhe qasje në ditarin elektronik kanë mundur të kenë edhe persona të tjerë.

Gjykata drejt ka vepruar me refuzimin e akuzës për veprën penale të shkaktimit të rrezikut përgjithshëm nga neni 291 par.1 lidhur me nenin 23 të KPK, e më afër të përshkruara si në dispozitivin 1.3, 2.3, 4.3, 8.3, e në të cilat përshkrime faktike të akuzuarit, kanë vepruar në bashkëkryerje, mirëpo, në objektin e akuzës veprimet e tyre janë paraqitur veç e veç, dhe gjykata ka dhënë arsye të qarta se ekzistojnë rrethana nga neni 364 par.1.1 të KPK se vepra penale me aktakuzën e ndryshuar nuk përbënë vepër penale, kjo për arsye se kjo vepër penale është përfshirë në veprën penale të parapare në nenin 1?? të KPK, dhe në nenin 135 të KPRK par.1.7, ku prokurori i shtetit, ka ndryshuar aktakuzën dhe e njëjta përfshinë edhe veprimet inkriminuese për veprën penale shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm, ndërsa sipas dispozitës së nenit 350 par.1 ndryshimi i aktakuzës për vepër penale të veçantë të shkaktimit të rrezikut të përgjithshëm nga neni 291 par.1 lidhur me nenin 23 të KPK, gjatë shqyrtimit gjyqësor mund të bëhet, kur prokurori i shtetit konstaton se provat e shqyrtuara tregojnë gjendjen faktike tjetër prej asaj që është paraqitur në aktakuzë.

Sipas vlerësimit të Gjykatës së Apelit, nuk mund të ndryshohet aktakuza, nëse nuk është ndryshuar gjendja faktike e aq më parë që në çështjen penale ku është ndryshuar akuza nuk janë paraqitur prova të reja, pra, janë prova ekzistuese të cilat kanë ekzistuar edhe në momentin e ngritjes së aktakuzës, andaj, ndryshimi i akuzës në vepër penale të shkaktimit të përgjithshëm nga neni 291 par.1 lidhur me nenin 23 të KPK (Kodi i Vjetër), nuk mund të bëhet për arsye se gjendja faktike e provave nuk ka ndryshuar dhe të njëjtat prova kanë ekzistuar deri në ngritjen e aktakuzës dhe në shqyrtim gjyqësor, e nga kjo rezulton se nuk kanë ndryshuar gjendja faktike lidhur me faktet vendimtare si pretendohet në ankesë, e nga mos ndryshimi i fakteve o që është lidhur me gjendjen faktike e në të cilën është mbështetur aktakuza, e duke marrë parasysh se e njëjta aktakuzë me numër PPS.nr.58/2012, është konfirmuar dhe ka marrë formën e prerë, e drejta e prokurorit të shtetit me ndryshimin e aktakuzës në rastin të tillë nuk është e lejuar pa ii plotësuar kushtet e cekura më lartë.



Prandaj, nga arsyet e përshkruara më lartë u deshtë që aktgjykimi i gjykatës së shkallës së parë të vërtetohet, ndërsa ankesa e PRSK, të refuzohet si e pabazuar e në bazë të nenit 401 të KPP.

**GJYKATA E APELIT E KOSOVËS**
**PAKR.nr.151/2018, me dt.24.09.2018**

| Procesmbajtëse, | Anëtarët e Kolegjit, | Kryetare e Kolegjit, |
| --- | --- | --- |
| Syzana Goxhuli | Fillim Skoro | Tonka Berishaj |
| | Have Haliti | |



SAKTËSINË E KOPJËS E VËRTETON
TAČNOST OTPRAVKA POTVRDJUJE

Punëtori i autorizuar
Ovlašćeni radnik